*Pyetja:* Cila është dispozita për atë që e kryen "Ifradin"[1] e pas tij e kryen një umre?

*Përgjigja:*

Falënderimi i takon Allahut ..

"Kjo vepër nuk ka bazë në traditën e Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të)! Sahabët (Allahu qoftë i kënaqur me ta) me gjithë kujdesin për veprat e mira dhe qenien e tyre gjenerata më e mirë islame nuk e kishin traditë që ta bënin këtë umre pas haxhit. Kjo umre, në të vërtetë, është transmetuar në një rast të veçantë që i ka ndodhur Aishes (Allahu qoftë i kënaqur me të). Ajo e kishte bërë nijet umren por, para se të arrinte në Mekë i erdhën menstruacionet, atëherë Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) e urdhëroi që ta bënte nijet haxhin dhe me këtë të kalonte në llojin e haxhit të quajtur 'Kiran'[2]. Ai i tha asaj: *"Tavafi yt rreth Qabesë dhe sa'ji mes Safasë dhe Mervas të mjaftojnë për haxhin dhe umren tënde."* Kur u krye haxhi ajo i kërkoi me ngulm Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ta bëjë një umre në vend të umres të cilën e kishte shndërruar në 'Kiran'. Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) e lejoi atë dhe e urdhëroi vëllanë e saj AbduRrahman b. Ebi Bekr që të del me të jashtë rrethit të haremit. Ai doli me të dhe ajo e kreu umren.

Nëse përsëritet i njëjti rast i cili i ka ndodhur Aishes (Allahu qoftë i kënaqur me të) dhe gruaja dëshiron ta kryej një umre, atëherë themi: Nuk ka ndonjë pengesë që gruaja ta kryej umren sikurse që ka vepruar Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të), sipas udhëzimit të Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të). Por, me përjashtim të këtij rasti fakti që aludon se kjo vepër nuk është e

---

[1] Ifrad: është një ndër tre llojet e haxhit, në të cilin haxhiu e bën nijet vetëm haxhin. (sh.p.)

[2] Bërja nijet e haxhit së bashku me umren d..m.th. i ndërthur ato mes vete. Ai që e bën nijet Kiranin nuk i heq ihramat e tij vetëm se ditën e Bajramit. (sh.p.)

ligjësuar (në çdo rast) është se AbduRrahman b. Ebi Bekr (Allahu qoftë i kënaqur me të dytë) edhe pse ishte me motrën e tij nuk e kreu umren dhe nuk u angazhua që këtë ta bënte duke u mbështetur në njohuritë e tij apo lejen e të Dërguarit të Allahut (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të). Po të ishte kjo gjë prej veprave të ligjësuara sigurisht se ai (Allahu qoftë i kënaqur me të) do ta kryente umren pasi që kjo ishte e lehtë për të, sepse mu për këtë kishte dalë me motrën e tij.

***Me rëndësi është se ajo që e veprojnë disa haxhilerë, sikur që është përmendur në pyetje, nuk ka bazë në synetin – traditën e të Dërguarit të Allahut*** *(lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).*

Po! Nëse e paramendojmë se disa haxhilerë vështirë se do të vijnë në Mekë ndonjë herë tjetër ndërsa e kanë kryer llojin e haxhit 'Ifrad', atëherë ata domosdo duhet të kryejnë pas haxhit një umre që ta kryejnë me këtë obligimin e umres, ngase umreja është obligim (vaxhib) sipas mendimit më të saktë të dijetarëve. Me këtë rast haxhiu del gjer në Ten'im[3] apo diku tjetër jashtë rrethit të haremit dhe e bën nijet prej aty umren e pastaj e kryen tavafin, sa'jin dhe ose i rruan flokët ose vetëm i shkurton ato."[4]

---

[3] Vendi jashtë haremit prej ku e bëri nijet Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të) umren e saj.(sh.p.)

[4] Mexhmu Fetava Ibn Uthejmin: 22/36.